# Hyrje

✡✡✡

Familja në raport me shoqërinë është sikurse zemra në raport me trupin, prandaj ashtu siç një zemër e mirë është shkak që i tërë trupi të jetë i mirë dhe një zemër e prishur është shkak që i tërë trupi të jetë i prishur[1], ashtu dhe familja e mirë është shkak që të përmirësohet i tërë shteti, e nëse ajo është e prishur atëherë i tërë shteti është i prishur. Si të mos jetë e kësaj rëndësie tema mbi familjen, kur ajo lidhet me stabilitetin e njeriut?!

[1] Buhariu dhe Muslimi.

Nëse njeriu ka zemër stabile, atëherë jeta dhe adhurimi i tij do të jetë stabil, ai do të jetë i përkushtuar në namaz, do të jetë aktiv në agjërim e do t'i ndriçohen të gjitha rrugët e ibadetit të tij. Si të mos jetë primare ligjërimi i kësaj teme nga hoxhallarët, duke qenë se kjo gjë është e rëndësishme për burrin e gruan, për të riun e të renë, për djalin e vajzën, e rëndësishme për bashkëshortët dhe ata që janë në prag të martesës?! Thënë shkurtë, kjo gjë është e rëndësishme për tërë shoqërinë, sepse është miratuar nga Libri i Zotit tonë dhe suneti i Profetit tonë (salAllahu alejhi ue selem).

Feja jonë Islame është fe e mëshirës për krijesat, fe e mirësisë, e lumturisë, e shpëtimit, e shpirtmirësisë, e cila ka sjellë gjëra që u bëjnë dobi njerëzve në të dy botët, në çdo vend dhe kohë. Nuk ka lumturi për njerëzimin pa fenë e krijesës më të mirë- Muhamedit (salAllahu alejhi ve selem). Në çdo gjë që ka urdhëruar Allahu ka dobi të panumërta, kurse në çdo gjë të ndaluar nga Ai ka dëme të panumërta.

Islami u ka kushtuar rëndësi të gjitha çështjeve të jetës. Çdo aspekt i jetës tënde, o musliman, është sqaruar nga Islami. Ndër to është rëndësia e përmirësimit të shoqërisë. Meqë përmirësimi i shoqërisë është në përmirësimin e familjes dhe se ndërlidhja shoqërore është në ndjekje të ndërlidhjes familjare, gjithashtu meqë lumturia e familjes është e lidhur me martesën, atëherë Islami i ka kushtuar rëndësi të madhe çështjes së martesës.

Allahu në Librin e Tij urdhëron për martesë:

"**martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua".** Nisa, 3.

Këtë e ka urdhëruar dhe i dashuri, i sinqerti (Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem), kur iu drejtua të rinjve:

“***O të rinj, kush prej jush ka mundësi, le të martohet, sepse kjo nxitë uljen e shikimit dhe ruajtjen e nderit!***”[2]

Të dashur, në martesë është qetësia e shpirtit, gëzimi i zemrës, ruajtja e nderit, ulja e shikimit nga gratë e huaja, në të ka dobi për individin dhe shoqërinë, në të ka një karakter dhe vlerë të madhe, e ai është *shtimi i umetit të Muhamedit salAllahu alejhi ue selem*, gjë e cila është realizim i krenimit të Profetit tonë në Ditën e Gjykimit me numrin e madh të umetit të tij; po ashtu martesa është shkak i vazhdimësisë së llojit njerëzor, është rrugë e afrimit dhe bashkëpunimit mes individëve në shoqëri, ajo bartë dashurinë brenda familjes, me të afrohen zemrat e shkurtohen largësitë. Sa e sa familje të largëta e njohin njëra-tjetrën nëpërmjet lidhjeve martesore! Me të janë afruar familjet dhe janë bërë si një familje e vetme. E tërë martesa është dobi, i tërë dinjiteti i shoqërisë sillet rreth saj. Për këtë, Islami na ka treguar çdo shkak nga i cili shtohet dashuria mes bashkëshortëve.

[2] Buhariu dhe Muslimi.

Martesa në Islam është dashuri, mëshirë, qetësim shpirti, rehati e mendjes, pushim i zemrës.

Të dashur, martesa në fenë tonë nuk është vetëm një kontratë mes dy personave, e cila është e zhveshur nga emocionet, por ajo është një kontratë që muslimani e bën duke qenë i ditur se ajo kërkon dashuri, qetësi dhe gëzim për të dy palët. Allahu thotë:

“**Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë”.** Rrum, 21.

Sikur njerëzit t’i përmbaheshin asaj që ka sjellë Islami lidhur me martesën, do të realizohej dashuria mes tyre dhe do të valonte lumturia në shtëpitë e tyre e përreth tyre, për arsye të asaj që u përmend më parë. Islami ka caktuar detyra për bashkëshortët, që sigurojnë jetë të qetë, të lumtur dhe stabile, një jetë të tërë me dashuri dhe sinqeritet.

# Detyrat e bashkëshortëve

✡✡✡

Të dashur vëllezër, disa nga detyrat mes bashkëshortëve vijnë para kërkimit të dorës së vajzës, disa janë me rastin e kërkimit të vajzës, disa me rastin e aktit të kurorëzimit, disa me rastin plotësimit të aktit të kurorëzimit, e disa me rastin e martesës.

## Para se të kërkohet vajza

Vie detyra e zgjedhjes duke u bazuar mbi fenë, mirësinë dhe moralin e mirë. Mashkulli të ketë dëshirë për një grua për shkak të mirësisë, fesë dhe moralit të saj të mirë, e po ashtu një femër të ketë dëshirë për një bashkëshort për shkak të mirësisë, fesë dhe moralit të tij të mirë, sepse ky është themel i së mirës dhe lumturisë. Atij që i mungon feja i mungon e mira, s'ka të mirë në atë që s'ka fe, sado që t'i ketë shkaqet e tjera të lumturisë. Për këtë Allahu thotë:

**"Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija"**. El Muxhadile, 11.

Ngritjen e gradëve e ka bërë mbi bazë të dijes së tyre, nëse ajo dije është e shoqëruar me besim. Sepse e mira nuk mund të ekzistojnë, përveç nëse është e shoqëruar me fenë, e nëse mungon feja nuk do të ekzistojë e mira. Edhe nëse gjenden shumë shkaqe për të mirën e njeriut, megjithatë asnjë bukuri pa fe nuk bën dobi në lidhje me

ballafaqimin me barrën e jetës bashkëshortore; pasuria nuk bën dobi pa fe, e as prejardhja familjare nuk bën dobi pa fe. Sepse njeriu me fe patjetër se do të ketë edhe moral të mirë. Sepse rruga e jetës bashkëshortore është e gjatë, përgjatë saj ka kërkesa dhe kontakt të përhershëm. Për të qenë kjo e fuqishme dhe e vazhdueshme nevojitet feja dhe morali i mirë.

O ju vëllezër, martesa nuk është vetëm një rrahje zemre, ajo është një lidhje e përhershme. Njeriu në shtëpinë e vet "zhvishet" nga gjërat me të cilat është "i veshur" jashtë saj, ai fërkohet me njeriun që i kërkon detyra këtij, e ky i kërkon detyra asaj. Ata (burrë e grua), jetojnë së bashku kohë të gjatë, prandaj kjo nuk mund të kontrollohet, dhe këtë bashkëjetesë nuk mund ta bëjë të saktë e të vazhdueshme, në të cilën do të vëlojë gjaku i dashurisë dhe lumturisë, asgjë tjetër pos fesë së bashku me moralin e mirë. Çdo gjë fishket me fërkim dhe kontakt, përveç praktikimit të fesë me moral të mirë, i cili gjithnjë qëndron i ngritur dhe i ndriçuar, i cili ia ripërtërinë njeriut të mirat dhe

lumturinë. Për këtë dhe ka ardhur udhëzim nga i dashuri dhe i Dërguari ynë (salallahu alejhi ve selem), drejtuar bashkëshortëve:

"***Femrën e martojnë për katër gjëra: për pasurinë e saj, prejardhjen familjare, bukurinë dhe fenë e saj. Bëhu me fat me atë që është me fe, të lumshin duart!"*** Ai nxitë martesën me gruan fetare, kur thotë: "***Të kini zemër falënderuese, gjuhë përkujtuese dhe grua besimtare e cila ndihmon në çështjen e ahiretit!***"[3]

Tri gjëra t'i ofrojnë ty të gjitha të mirat: zemra falënderuese, gjuha e cila e përmend Allahun dhe një grua e zgjedhur dhe fetare që të ndihmon në gjërat e ahiretit. I dërguari thotë:

**"Kjo botë është një plaçkë, e më e mira e saj është një grua e devotshme."**[4]

---

[3] Tirmidhiu, Ahmedi, saktëson shejh Albani.
[4] Muslimi, 1467.

*Nuk është vashë e vërtetë ajo me pasuri dhe bukuri.*

*Jo, as prejardhja e saj nuk është krenari.*

*Por, është ajo me nderë dhe pastërti,*

*Që për bashkëshortin dhe fëmijët do jetë një mirësi.*

I Dërguari (salallahu alejhi ve selem) bëri sqarime rreth bashkëshortit. Por, a i sqaroi edhe atë që lidhet ma bashkëshorten? Themi se po, ai iu drejtua me fjalë kujdestarëve të saj, që t'ia zgjedhin një bashkëshort me fe dhe moral të mirë, tha:

***"Kur t'iu vije*** (për të kërkuar vajzën tuaj) ***ai që jeni të kënaqur me fenë dhe moralin e tij, atëherë jepjani për grua, sepse nëse nuk e bëni këtë do të ketë fitne në tokë dhe fesat të gjerë!"***[5]

Pasha Zotin e Qabesë, të vërtetën e ka thënë i Dërguari i Allahut salAllahu alejhi ue selem) me fjalët: "***nëse nuk e bëni këtë do të ketë fitne në***

[5] Tirmidhiu, saktëson shejh Albani.

***tokë dhe fesat të gjerë***". Nëse njeriu nuk ia jep vajzën për grua një njeriu me fe dhe moral të mirë, atëherë patjetër se do të ndodhin fitne, sepse do t'ia japë një njeriu që nuk ka fe e moral- i cili ndoshta do ta torturojë, ndoshta do të kërkojë prej saj gjëra të ndaluara. Kështu, njeriu e ruan deri në fund vajzën e tij që ajo të mos bëjë harane, e më pas ia dorëzon një njeriu i cili e detyron t'i bëjë haramet. "Do të ketë fitne dhe fesat të madh" nëse nuk ia jep një njeriu me moral dhe fe, nëse nuk zgjedhë një njeri me moral dhe fe për burrë të saj, atëherë patjetër që do të ndodhin fitne dhe fesad i madh. Një njeri i tha Hasenit, birit të Aliut (radijAllahu anhum): "*Vajzën time e kanë kërkuar për grua shumë veta, cilit t'ia jap?*" Tha: "*Jepja atij që i frikësohet Allahut, se ky nëse do ta dojë, do ta respektojë atë e nëse do ta urrejë, nuk do t'i bëjë padrejtësi*!" Ajo do të jetë mirë me të, nëse Allahu i jep dashuri ndaj saj ai do ta respektojë dhe nderojë, e nëse nuk do t'i japë dashuri ndaj saj ai nuk do ta nënçmojë, nuk do ta kthejë te familja e saj, nuk do t'i bëjë padrejtësi, por do ta trajtojë ashtu siç e meriton.

## Detyrat me rastin e kërkimit të vajzës

Kur njeriu dëshiron ta kërkojë një vajzë për martesë, Allahu e di më së miri zemrën e tij, por ai duhet të jetë i sinqertë dhe real në kërkimin e saj. Është e pëlqyer që ai ta shikojë atë, në mënyrë që akti i kurorëzimit të jetë i bazuar mbi dije dhe njohje, gjë e cila është shkak i vazhdimësisë së dashurisë dhe afrimit të zemrave mes bashkëshortëve, në rast se Allahu ka caktuar të ketë akt martese mes tyre. Kur gruaja e di se ky njeri nuk është vënë përpara aktit të kryer, porse e ka shikuar atë në mënyrë të lejuar, prandaj dhe ka kërkuar martesën me të duke pasur dëshirë për të, atëherë zemra e saj lidhet me të dhe e do më shumë. Për këtë është transmetuar nga El Mugire bin Shu'beh të ketë thënë: "*Shkova tek i Dërguari dhe ia përmenda një grua që e kërkova për martesë. Ai më tha:* ***"Shihe atë!"*** *–"Cila është urtësia në këtë, o i Dërguar?*" –"(Kjo) ***Është më e denjë që të duheni."*** Dhe tha: "***Kur dikush kërkon dikë për grua, nëse mund ta shikojë aq sa e tërheq për martesë, atëherë le ta bëjë këtë!"***

Një njeri tjetër erdhi tek i Dërguari dhe e njoftoi se dëshironte të martohej me një grua nga ensaret, i Dërguari i tha: "***A e ke shikuar***?", ai u përgjigj: "*Jo*". I Dërguari i tha: "***Shikoje***, ***sepse ka një gjë në sytë e ensarëve!",*** d.m.th. gratë ensare i kanë sytë e vegjël, prandaj i tha "***Shikoje***" në mënyrë që të jetë i njoftuar mirë.

O ju vëllezër, kushtëzohet që ky shikim të mos jetë në vetmim me gruan, kjo bazuar në hadithet e shumta të cilat e ndalojnë vetmimin e burrit me një grua të huaj, pra nuk duhet ta shikojë pa prezencën e mahremit të saj, dhe se nuk ka argumente për ta përjashtuar këtë rast. Me këtë edhe mësojmë gabimet e dy grupeve të njerëzëve, ku disa nga ta kur u thotë kërkuesi i vajzës: "Dua të kërkoj për grua vajzën tënde. Allahu e di se jam i sinqertë në këtë, prandaj dëshiroj ta shikoj!", ai i përgjigjet: "Ne nuk kemi vajza për t'i shikuar!" Kurse një grup tjetër, kur u vije kërkuesi thonë: "Ja ku e ke, merre dhe shko me të në restorant, ku të duash, rri me të, bisedo me të, kuptohuni mes veti, njoftohuni me veti, mësojeni karakterin njëri-

tjetrit. Ja, kjo është dhoma, rrini aty, bisedoni!" Të dy grupet janë të qortuara, kurse mesatarja është ajo tek e cila udhëzoi i Dërguari salAllahu alejhi ue selem, e ky udhëzim është: njeriu të shikojë vajzën pa u vetmuar me të, e shikon në prezencën e përgjegjësit të saj; porse është e lejuar edhe ta vrojtojë e shikojë pa dijeninë e saj, kjo bazuar në hadithin e Xhabirit (radij Allahu anhu), i cili thotë: "*Kërkoja dorën e një vajze, ndërsa unë fshihesha dhe e vrojtoja, aq sa më nxiti të kurorëzohem dhe të martohem me të.*"[6] Përcillet dhe nga Muhammed bin Mesleme (radijAllahu anhu) të ketë thënë: "*Kërkoja martesë me një grua, ndërsa fshihesha në kopshtin e saj të hurmave dhe e shikoja*"[7], më pas i është thënë atij: "*E vepron këtë duke qenë një shok i të Dërguarit?! Fshihesh për të shikuar një grua e ndërsa ajo nuk di gjë për këtë*?!" Ai tha: "*E kam dëgjuar të Dërguarin të thotë:*

***"Nëse Allahu mbjell dëshirën në zemrën e një njeriu që të kërkojë martesë me një grua,***

[6] Ebu Davudi, e saktëson shejh Albani.
[7] Ibën Maxheh, e saktëson shejh Albani.

***atëherë s'ka gjë që ta shikojë atë!"***[8] Dhe ai salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"Nëse ndonjëri kërkon dorën e një gruaje, atëherë s'është mëkat që ta shikojë, nëse e shikon me qëllim të martesës, edhe nëse ajo nuk di për këtë."***[9]

Ky është një kriter i rëndësishëm o vëllezër: "***nëse e shikon me qëllim të martesës***", pra nuk e shikon atë për t'u dëfryer, për shijim e provim, por duhet të jetë fjale sinqertë, i vendosur për të kërkuar martesën me të, përndryshe shikimi është i ndaluar, edhe nëse thotë se dëshiron ta kërkojë martesën me të. O musliman, që ta shikosh atë grua kushtëzohet që të jesh i sinqertë në dëshirën për martesë me këtë grua – Sepse Allahu sheh çdo gjë, Ai e di çfarë vjedhin sytë e njeriut dhe çarë fshehin zemrat-.

---

[8] Ibën Maxheh dhe Ahmedi, e saktëson shejh Albani.
[9] Ahmedi dhe Tahaviu, e saktëson shejh Albani.

## Detyra me rastin e kërkimit të vajzës

Detyrë në këtë rast është sinqeriteti në fjalë dhe sqarimi i asaj që gjendet te vajza dhe djali, sqarimi i asaj që ka nevojë të sqarohet para martesës. Sepse me rastin e shitblerjes së mallit, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Shitësi dhe blerësi mund të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë. Nëse janë të sinqertë dhe kanë sqaruar (mallin) do të kenë bereqet në atë shitblerje***."[10]

Nëse i Dërguari e ka thënë këtë për tregtinë me mall, atëherë si është me kurorëzimin, i cili është kontakt dhe intimitet i përhershëm?! Pa dyshim që kërkohet sinqeritet dhe sqarim, sepse është mashtrim fshehja e asaj që ka nevojë të sqarohet, qoftë lidhur me gruan apo burrin, ndërsa i Dërguari thotë: ***"Ai që na mashtron nuk është prej nesh."***

---

[10] Buhariu dhe Muslimi.

## Detyra me rastin e aktit të kurorëzimit

Detyrë në këtë rast është që gruaja të jetë tolerante në mehër (dhurata e kurorëzimit), pa kërkuar shumë, pa e rënduar bashkëshortin përtej mundësive, sepse prej shkaqeve të lumturisë së bashkëshortëve është që burri të mos jetë i ngarkuar me borxhe, të mos e ketë ndjenjën se gruaja e tij është shkak i ngarkesave që nuk mund t'i përballojë. Umeri radijAllahu anhu- e ai ishte i inspiruar- ka thënë: "*Mos e kërkoni mehrin e lartë, sepse nëse mehri i lartë do të ishte një nderë në këtë botë, apo një devotshmëri tek Allahu, atëherë kjo gjë më primare do të ishte tek i Dërguari, sepse ai nuk u dha mehër grave të tij, e as nuk u dhanë mehër vajzave të tij bashkëshortët e tyre më tepër se dymbëdhjetë okë –pesëqind dërhem. Njeriut mund t'i bëhet rëndesë mehri i gruas aq sa mund sjellë armiqësi ndaj saj, e të thotë: 'Kam paguar për ty dhe litarin e shportës.'*"[11]

---

[11] Ibën Maxhe, Nesaiu, Ahmedi dhe Tirmidhiu i cili thotë se transmetimi është i saktë.

## Detya me rastin e aktit të kurorëzimit

Detyrë në këtë rast është që bashkëshorti t'ia japë gruas mehrin (dhuratën e kurorëzimit) të plotë, siç kanë rënë dakord. Allahu thotë:

**"Dhe jepuni grave tua dhuratën e kurorëzimit që jeni obliguar".** En Nisa, 4.

Dhe thotë:

**"Në qoftë se dëshironi të ndërroni grua, duke e lëshuar njërën për të marrë një tjetër, asaj që i keni dhënë pasuri (mehër), mos i merrni nga ajo (pasuri) asgjë".** En Nisa, 20.

## Detyra me rastin e aktit të martesës

Prej detyrave të bashkëshortëve në aktin e kurorëzimit është që nëse njëri i vë një kusht, vullnetarisht, pa u detyruar me forcë dhe tjetri e pranon atë, atëherë *obligohet t'ia plotësojë kushtin*. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

“***Kushti më meritor për t’u plotësuar është kushti me anë të të cilit e keni bërë të lejuar kontaktin me gruan.***”[12]

Është saktësuar transmetimi ku tregohet se kur një njeri deshi të martohej, gruaja i vëri kusht që mos ta largojë nga shtëpia e saj e ndërsa ai pranoi. Kur u martuan, ai dëshiroi ta sjellë te shtëpia e tij, më pas shkuan për t’u gjykuar tek Umeri i cili tha “*Kushtëzimi i përket asaj*” d.m.th. e ke obligim t’ia plotësosh kushtëzimi, ndërsa burri tha: “*Pra, të na shkurorëzoj?*”, Umeri ia ktheu: “*Të drejtat shkëputen në bazë të kushtëzimeve.”*[13]

Prej detyrave të bashkëshortëve është që akti i kurorëzimit të jetë me *plot pëlqimin e dy palëve*. Nuk i lejohet kujdestarit që ta detyrojë vajzën, e as nuk konsiderohet plot pëlqim i vajzës nëse ajo thotë “po” në çfarëdo mënyre duke qenë nën presion, siç veprojnë disa kujdestarë injorantë duke goditur dhe kërcënuar vajzën, që nëse nuk martohet me filan personin atëherë nuk do të martohet kurrë,

---

[12] Buhariu dhe Muslimi.

[13] Buhariu ta’likan.

apo duke e kërcënuar se do t'ia shkurorëzojë të ëmën, me ç'rast nëse ajo thotë "po", ky injorant mendon se ajo është e pëlqimit, por Allahu e di se ajo është e  detyruar me forcë. Prandaj, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Vajzës jetime duhet t'i kërkohet pëlqimi, e nëse heshtë, kjo është leja prej saj e nëse refuzon, nuk lejohet ta martojnë."***[14]

Dhe thotë: "***Të venë nuk lejohet ta martojnë derisa t'i kërkohet pëlqimi, e as vajzën e re derisa të japë leje." –****"O i dërguar i Allahut, si është leja e saj*?" Tha: "***Heshtja e saj***."[15]

Nga ibni Abasi përcillet të ketë thënë: "*Një vajzë e re erdhi tek i Dërguari dhe tregoi se babai i saj e ka martuar pa pëlqimin e saj. Atëherë i Dërguari e la të zgjedhë (mes martesës dhe refuzimit)."*[16]

Prej detyrave të tjera të bashkëshortëve në rastin e aktit të kurorëzimit është *publikimi dhe përhapja*

[14] Ebdu Davudi dhe Tirmidhiu.
[15] Buhariu dhe Muslimi.
[16] Ibnu Hubani, Hakimi, Ahmedi.

sepse ai nuk duhet të jetë i fshehtë, kjo duke u bazuar në fjalët e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem: "***Publikojeni kurorëzimin***!" Publikimi bëhet me shfaqjen e gëzimit duke bërë dasmë, pa e rënduar bashkëshortin me shpenzime dhe borxhe, por sipas mundësive të tij, pa e tepruar. Për këtë, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha Abdurrahman ibën Aufit radijAllahu anehu: "***Bëj dasmë, qoftë dhe duke therë një dele***!" I Dërguari bëri dasmë dhe ai ishte më i miri e më i devotshmi i njerëzimit, ai bëri dasmë kur u martua me Safijen, bëri një dasmë me qull dhe hurma. E dasma e kujt ishte kjo? Ishte dasma e të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ve selem). Është përcjellur nga Enesi të ketë thënë: *"Nuk e kam parë të Dërguarin të ketë bërë dasmë ashtu siç bëri kur u martua me Zejneben!"*[17] Dasma e Zejnebes ishte e madhe, nuk kishte bërë dasmë të tillë i Dërguari me gratë tjera, a thua çfarë dasme ishte kjo? Sa ishte e madhe? Enesi thotë: "*Theri një dele*", me një

[17] Buhariu dhe Muslimi.

dele ishte dasma e të Dërguarit (salallahu alejhi ve selem).

Publikimi dhe lajmërimi për kurorëzim, shfaqja e gëzimit dhe haresë bëhet duke i rënë defit (që është pa fletat e metalta) gratë dhe vajzat e reja, me këngë të bukura. Nga Rubejjië binti Muavvidh përcillet të ketë thënë: "Hyri tek unë i Dërguari natën kur u martova, u ul në shtratin tim, ndërsa vajzat e reja i binin defit e këndonin për prindërit e tyre të vrarë në Luftën e Bedrit, derisa një vajzë këndonte këto vargje: "*Në mesin tonë është i Dërguari, i cili e di se çfarë ndodhë nesër*!" Atëherë i Dërguari i tha: "***Mos thuaj kështu, por thuaje atë që e thoshe më parë!***', pra i Dërguari e miratoi këndimin e saj, por e qortoi për fjalët që i tha për të[18]. Nga Aisheja përcillet se ajo e përgatiti për martesë një vajzë e cila ishte rritur jetime në prehrin e saj, ajo martohej me një burrë nga ensarët, dhe i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i

[18] Sh.p. E qortoi për fjalën : "*Në mesin tonë është i Dërguari, i cili e di se çfarë ndodhë nesër"!,* sepse askush pos Allahut nuk e di çfar ndodhë nesër!

tha: ***"A nuk argëtoheni? Vërtetë ensarëve u pëlqen argëtimi!"*** Në një transmetim thotë:

"***Sikur ta dërgonit një vajzë me të, t'i bie defit?"***, ajo tha: "*E çfarë të këndojë*?" tha: "***Le të këndojë:***

***Erdhëm tek ju, erdhëm tek ju!***

***Na përshëndesni, u përshëndesim!***

***Mos të ishte ari i kuq nuk do të vinte te ju.***

***Mos të ishte gruri nuk do të trasheshin vashat tuaja***."[19]

Kështu e mësonte i Dërguari, ndërsa thotë:

"***Ndarja mes haramit dhe hallallit (zinasë dhe martesës) është këndimi dhe rrahja e defit***."[20]

---

[19] Taberani, saktëson shejh Albani.

[20] Tirmidhiu, Nesaiu, Ibën Maxhe dhe Ahmedi, e saktëson shejh Albani.

## Detyrat në shtëpinë bashkëshortore

Më kryesorja në këtë temë janë detyrat në shtëpinë bashkëshorore, aty ku të dy bashkëshortët lundrojnë në një barkë në detin e jetës, ndërsa jeta është si një det i trazuar me valë, në të cilin ka erëra të lehta dhe të forta, ka çaste gëzimi dhe pikëllimi, ka hidhërim dhe kënaqësi, prandaj anija ka nevojë për bashkëpunimin mes atyre që lundrojnë në të, për të marrë masat e sigurisë në të, në mënyrë që bashkëshortët të lundrojnë rehat, të lumtur dhe të sigurtë deri në stacionin e fundit. E lusim Allahun që ai stacion të jetë xheneti, në të cilin bashkohen bashkëshortët, siç u bashkuan në këtë jetë! Ky rrugëtim në këtë jetë ka nevojë që bashkëshortët të kuptojnë hollësisht detyrat mes tyre, sepse këto detyra në Islam qëndrojnë mbi afrimin tek Allahu, ku zbatimi i tyre është një çështje me të cilën njeriu shpreson shpërblimin nga Allahu.

# Detyrat ndaj bashkëshortit

Gruaja muslimane i afrohet Zotit të saj nëpërmjet kryerjes së detyrave ndaj bashkëshortit, nga të cilat pret shpërblim nga Zoti i saj. Ajo nuk i kryen detyrat ndaj bashkëshortit si kompenzim, që nëse ai i jep asaj, atëherë i jep edhe ajo atij, e nëse ai nuk jep, nuk jep as ajo, por ajo i kryen në bazë të fjalëve të të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem:

"***Ju duhet të kryeni atë që keni për detyrë, kurse ata duhet të kryejnë atë që kanë për detyrë.***"[21]

Ajo i kryen detyrat duke e ditur se Allahu nuk ia humbet shpërblimin atij që vepron mirë, sepse gruaja e bekuar muslimane e di se feja e saj i konsideron madhështore detyrat ndaj burrit, sepse i dashuri dhe i Dërguari ynë salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Nëse do ta urdhëroja dikë që t'i bënte sexhde dikujt, do ta urdhëroja gruan t'i bëjë sexhde bashkëshortit të saj. Ajo nuk do t'i kryejë detyrat ndaj tij derisa të jetë në gjendje t'iu përgjigjet kërkesave të tij, qoftë edhe mbi shalë të devesë.***"[22]

Dhe thotë: "***Gruaja nuk do ta shijojë ëmbëlsinë e besimit derisa t'i kryejë detyrat ndaj bashkëshortit të saj.***"[23]

---

[21] Muslimi.

[22] Taberani, saktëson shejh Albani.

[23] Transmeton dhe saktëson Hakimi.

Rruga e gjetjes së ëmbëlsisë së besimit për gruan muslimane është kryerja e detyrave ndaj bashkëshortit. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Gruaja nuk konsiderohet se i ka kryer detyrat ndaj Allahut derisa t'i kryejë detyrat ndaj bashkëshortit.***"[24]

Gruaja e mirë pwrkushtohet për të kryer detyrat ndaj bashkëshortit, madje nuk i duken të mëdha ato që i bën për burrin. Pse? Sepse ajo e di se i Dërguari i saj ka thënë fjalë madhështore, e cila nënkupton se sado që gruaja të bëjë për bashkëshortin, prapëseprapë ai meriton më shumë. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Nëse do të ishte e pranuar që njeriu t'i bënte sexhede njeriut, atëherë do ta urdhëroja gruan që t'i bënte sexhde bashkëshortit të saj, për shkak të obligimit të madh që ka ndaj tij.***"[25]

[24] Taberani, Hejthemiu, saktëson shejh Albani.
[25] Ahmedi, Bezari, Nesai, saktëson shejh Albani.

I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Sikur t'i dinte gruaja detyrat ndaj buashkëshortit, nuk do të ulej as për ushqimin e drekës e as të darkës derisa të ushqehej ai.***"[26]

Gruaja muslimane e mirë nuk ia përmend burrit detyrat që i kryen, por ajo i njeh meritat e tij, sepse ajo niset nga feja e saj, ajo shikon në fjalët e të Dërguarit të saj, për të cilin thotë Allahu:

"**Ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët"**. Et Teube, 128.

Prandaj, ajo nuk kthen kokën kah joshjet e shejtanëve njerëz dhe xhindë, të cilat nga ana e jashtme duken mëshirë dhe të drejta të njeriut, ndërsa përbrenda janë torturë e qartë, sepse

---

[26] Taberani dhe Bezzari.

shejtani i përdorë ndihmësit e vet njerëz dhe xhin për të rrënuar shtëpinë e gruas.

Gruaja e mirë dhe e bekuar e di se në shtëpinë e saj ajo nuk është si një shërbëtore, e cila vetëm vepron çfarë e urdhërojnë të tjerët, Por, ajo ka pozitën e vet në shtëpinë e saj, ajo është kujdestare e shtëpisë së vet, ndërsa pjesë e kësaj kujdestarie është edhe kryerja e detyrave ndaj bashkëshortit. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Gruaja është kujdestare në shtëpinë e bashkëshortit dhe është përgjegjëse për atë që ka nën kujdestari***."[27]

Po ashtu thotë: "***Çdo njeri të cilin Allahu e ka bërë përgjegjës mbi një kope, ndërsa ai vdes në situatën duke mashtruar kopenë, Allahu do t'ia ndalojë xhenetin***."

Ne duhet t'ua mësojmë grave gjërat që janë përcjellë nga i Dërguari lidhur me detyrat ndaj bashkëshortit, në mënyrë që gruja të jetë në

---

[27] Buhariu dhe Muslimi.

kënaqësinë e Zotit të saj dhe të realizojë lumturinë në shtëpinë e saj.

## Bindja në gjërat në të cilat nuk ka mëkat

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që ta dëgjojë në ato gjëra që nuk janë mëkat. Nuk duhet të gjejë arsye me ndonjë angazhim tjetër, sepse i Dërguari është pyetur se cila është gruaja më e mirë, ndërsa është përgjigjur: "***Ajo e cila e dëgjon bashkëshortin kur ai e urdhëron.***" Pra, gruaja e mirë dhe e bekuar e dëgjon burrin e saj kur ai e urdhëron, duke dëshiruar që të fitojë këtë dëshmi të shtrenjtë dhe të lartë nga i Dërguari i Allahut, e cila dëshmon për mirësinë e saj, duke qenë se ajo dëshiron të hyjë në xhenet, në të cilin Allahu ka përgatitur për robërit e Tij atë që syri nuk e ka parë, as veshi nuk e ka dëgjuar e as në mendje njeriut nuk i ka shkuar. Ajo e di se Profeti i saj ka thënë:

“***Nëse gruaja falë pesë namazet, agjëron Ramazanin, ruan nderin, dëgjon bashkëshortin, do t’i thuhet: “Hyr në xhenet nga cila derë që dëshiron!”***[28]

Ajo frikësohet nga hidhërimi dhe ndëshkimi i Zotit të vet për mosbindje ndaj bashkëshortit. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Dënimin më të rëndë në Ditën e Gjykimit e kanë dy veta: një grua që nuk i bindet bashkëshortit dhe një imam që u prinë njerëzve në namaz e ndërsa ata nuk e duan.***”[29]

Gruaja muslimane bëhet e bindur ndaj bashkëshortit, frikësohet nga mosbindja ndaj tij, sepse ajo shpreson shpërblimin e Allahut dhe frikësohet nga dënimi i Tij. E me gjithë bindjen ndaj bashkëshortit, ajo nuk duhet t’i bindet atij në mëkate, si: në rast se i kërkon të shfryjë epshin me të në mënyrë të ndaluar, ajo nuk duhet t’i bindet, apo në rastin kur e urdhëron të zbukurohet në

---

[28] Ahmedi, Taberani, saktëson shejh Albani.
[29] Tirmidhiu, ibën Ebi Shejbe, saktëson shejh Albani.

mënyrë të ndaluar, duke ndukur vetullat nuk duhet t'i bindet. Disa gra telefonojnë duke pyetur: "Hoxhë, burri më thotë se vetullat e mia kanë nevojë të nduken", apo pyesin: "Burri më thotë se flokët e mia kanë nevojë të shtohen me flokë të tjera", apo pyesin: "burri më thotë të bartë parukë", "A duhet t'i bindem në këto?" Sepse detyra ndaj burri është e madhe." Le të dëgjojmë këtë ngjarje për të mësuar se nuk i lejohet gruas që të dëgjojë bashkëshortin aty ku bën mëkat: Një grua erdhi tek i Dërguari duke i treguar se vajza e saj është martuar, porse flokët i janë prishur dhe bashkëshorti e ka urdhëruar që flokët t'i shtojë duke ngjitur mbi to flokë të tjera. Atëherë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha:

**"*Allahu i ka mallkuar ato gra që shtojnë flokët me flokë të tjera!"*[30], ** dhe thotë:

***"Nuk duhet bindur krijesës në ato gjëra që janë mëkat ndaj Krijuesit."***[31]

---

30 Buhariu dhe Muslimi.

31 Ahmedi, Hakimi, Taberani, saktëson shejh Albani.

## Ta falënderojë bashkëshortin

Detyrë e gruas ndaj bashkëshortit është që ta falënderojë për të mirat që ia bën e të mos jetë mosmirënjohëse ndaj mirësisë së tij. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Allahu nuk e shikon një grua e cila nuk e falënderon bashkëshortin e saj, duke qenë se ajo ka nevojë për të."***[32]

Gruaja e mirë dhe e bekuar ka frikën nga mosmirënjohja ndaj mirësive të burrit, ajo e edukon veten në mënyrë që të mos jetë mosmirënjohëse asnjëherë. Pse? Sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Shikova xhehenemin, por asnjëherë nuk e kam parë më të tmerrshëm, ku pashë se shumica e banorëve të tij ishin gratë***!" E pyetën: "*Pse, o i Dërguar i Allahut*?" Tha: "***Për shkak se mohojnë shumë***." –"*Për shkak se mohojnë Allahun?*" Tha: "***Mohojnë mirësitë e***

[32] Nesaiu, Hakimi, Bezzari, saktëson shejh Albani.

***bashkëshortit, saqë nëse tërë kohën i bën mirë, e më pas vëren gjë tek ti, thotë: "Kurrë nuk kam parë të mirë prej teje!*"[33]

## Mos ta hidhërojë e as mos të hidhërohet prej tij

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që të jetë e kujdesshme e të mos e hidhërojë atë, e as të mos hidhërohet prej tij. Por, nëse e ka hidhëruar apo është hidhëruar prej tij, duhet të jetë e kthyeshme dhe ta bëjë të kënaqur. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

**"*Gruaja nga banorët e xhenetit është ajo e cila është përkëdhelëse, që lind shumë, dhe bëhet e kthyeshme nga lëndimet që ia ka bërë bashkëshortit, apo nga lëndimet që ia ka bërë ai.*"**

[33] Buhariu dhe Muslimi.

Në një transmetim tjetër qëndron:

"***Nëse është hidhëruar bashkëshorti, shkon tek ai dhe e vë dorën e saj mbi dorën e tij e thotë: "Pasha Allahun, nuk do ta shijoj gjumin derisa të jesh i kënaqur me mua***!""[34]

Gruaja e mirë dhe e bekuar ka frikën se mos bashkëshorti është i hidhëruar ndaj saj, sepse ajo e di se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Namazi i tre personave nuk lë gjurmë në brendësinë e tyre: një rob që ikë nga zotëriu e tij derisa të kthehet, një grua që burri i saj fle natën i hidhëruar ndaj saj, një imam që u prinë njerëzve në namaz duke qenë se ata nuk e duan atë***.""[35]

Gruaja e bekuar kur hidhërohet ndaj bashkëshortit nuk e braktisë atë e as shtratin e tij, madje edhe nëse është akoma e hidhëruar, sepse ajo e di se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

---

[34] Nesaiu, Taberani e të tjerë.
[35] Tirmidhiu, saktëson shejh Albani.

“***Nëse gruaja fle natën në braktisje të shtratit të burrit, atëherë engjëjt do ta mallkojnë derisa të kthehet.***”

Ku janë gratë në raport me këtë sjellje? Ku janë gratë e kësaj kohe me këtë sjellje? Ku janë disa gra, kur ndonjëra hidhërohet ndaj burrit merr çantën dhe shkon te familja e saj dhe rri disa ditë, ndërsa familja e saj i bëjnë pengesa burrit, e privojnë nga të drejtat e tij, duke mos e nxitur që ajo të kthehet tek ai, nuk e edukojnë, nuk e mësojnë, a nuk është kjo ajo që ka braktisur shtratin e burrit? Po, për Allahun, ajo ka braktisur shtratin e burrit, ndërsa i Dërguari i saj e ka njoftuar duke i thënë:

“***Nëse gruaja fle natën në braktisje të shtratit të burrit, atëherë engjëjt do ta mallkojnë derisa të kthehet***!”[36]

Dhe thotë: “***Kur bashkëshorti e fton gruan në shtrat dhe fle i hidhëruar ndaj saj, engjëjt do ta mallkojnë deri në mëngjes***!”[37]

---

36 Buhariu dhe Muslimi.

37 Buhariu dhe Muslimi.

## Të jetë e mëshirshme dhe prehje për të

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që ta përkëdhelë, të jetë e mëshirshme dhe prehje për të. Allahu thotë:

**"Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë."** Rrum, 21.

Ndërsa, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

**"*Gruaja nga banorët e xhenetit është ajo e cila është përkëdhelëse, që lind shumë, që kthehet nga lëndimet që ia shkakton bashkëshortit, apo nga lëndimet që ia shkakton ai."***

Gruaja e bekuar e përkëdhelë bashkëshortin me gjuhë dhe fjalë, edhe nëse e tepron me këtë, edhe nëse gënjen me disa fjalë të cilat e gëzojnë atë, sepse i Dërguari ka toleruar gëjeshtrën mes burrit dhe gruas. Nuk ka gjë të keqe që gruaja të shfaqë dashuri të madhe ndaj burrit, edhe nëse në zemrën e saj nuk është dashuria në atë masë të madhe,

nuk ka të keqe të thotë fjalë që e gëzojnë, edhe nëse ajo e di se nuk janë të vërteta, sepse kjo është e toleruar. Po ashtu gruaja e mirë e përkëdhelë bashkëshortin me pamjen e saj të bukur, ndërsa i Dërguari ka treguar se gruaja më e mirë është ajo e cila "***i bindet bashkëshortit kur e urdhëron dhe e gëzon kur e shikon***".[38] Ajo asnjëherë nuk shfaqë a nuk flet diçka që e lëndon bashkëshortin. Gruaja e mirë dhe e bekuar ka drojën ta lëndojë bashkëshortin me ndonjë fjalë, shikim, kërkesë, apo me pamje jo të mirë. Pse? Sepse ajo e di se i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*S'ka grua që e lëndon bashkëshortin në këtë botë, përveçse gruaja e tij hyrie e xhenetit, do të thotë: "Mos e lëndo, të vraftë Zoti, sepse tek ti është për pak kohë dhe është afruar koha të vijë tek ne*!"**[39]

[38] Nesaiu, Hakimi, Ahmedi, saktëson shejh Albani.
[39] Tirmidhiu, Ibën axhe, Ahmedi, saktëson shejh Albani.

## Të ruajë nderin e bashkëshortit

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që ta ruajë nderin e tij duke e ruajtur veten, duke ruajtur atë dhe duke mos e ekspozuar ndaj situatave provokuese. I Dërguari është pyetur se cila është gruaja më e mirë, ndërsa është përgjigjur:

"***Ajo që e ndëgjon bashkëshortin kur ai e urdhëron, e gëzon kur e shikon, ia ruan nderin dhe pasurinë***."

Po ashtu thotë: "***Çdo grua që heqë rrobat diku tjetër përveç shtëpisë së burrit, ajo ka hequr perden (e turpit) mes saj dhe Allahut***."[40]

E tëra kjo është me qëllim të ruajtjes së nderit të bashkëshortit. Gruaja e ka të ndaluar të heqë rrobat diku tjetër përveçse në shtëpinë e burrit, apo në shtëpinë e familjes së saj në të cilën ajo shkon me lejen e tij, ngase ashtu ajo largon perden (e turpit) mes saj dhe Allahut. I Dërguari thotë:

[40] Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibën Maxhe, Ahmedi, saktëson shejh Albani.

"***Mos pyet për këta tre persona***!" Kjo sepse mëkati i tyre është i madh. **"*Mos pyet për një njeri që ka përçarë xhematin e muslimanëve dhe ka bërë mëkat ndaj udhëheqësit duke vdekur në atë gjendje, për një rob që ka ikur nga zotëria i tij dhe për një grua burri i së cilës është larg shtëpisë për t'ia siguruar asaj kushtet e jetesës e ndërsa ajo zhvishet nga mbulesa pas mungesës së tij!*"**

D.m.th. një grua burri i së cilës mungon për shkak të punëve, udhëton në një vend tjetër, për çfarë arsye? Për t'ia siguruar gruas kushtet e jetesës, ndërsa kur ai mungon, ajo zhvishet dhe u ekspozohet burrave të huaj dhe bie në tradhti. Allahu na ruajttë! Kjo grua ka rënë në një mëkat të madh, sepse ajo nuk është kujdesur për detyrën ndaj burrit të saj e as nuk e ka ruajtur nderin e tij.

Gruaja e mirë dhe e bekuar kujdeset që ta ruajë bashkëshortin, kujdeset që mos ta ekspozojë ndaj provokimeve, qoftë me një fjalë të vetme. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

***“Gruaja të mos e shikojë një grua tjetër e t’ia përshkruajë burrit sikur vet ai po e sheh***!”[41]

Përderisa gruaja e ka të ndaluar t’ia përshkruajë burrit një grua të huaj, atëherë si qëndron çështja me atë grua që i fotografon shoqet e saj, ndërsa ato fotografi i vendosë në shtëpi, apo ia shpalosë bashkëshortit?! Përderisa gruaja e ka të ndaluar t’ia përshkruajë burrit një grua të huaj, atëherë s’ka dyshim se ajo e ka të ndaluar që të kërkojë nga burri një gjë e cila do t’i ekspozonte të dytë ndaj provokimeve, siç mund të jenë kanalet televizive, fotografitë, revistat e të ngjashme.

## Të ruajë sekretet e tij

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që t’i ruajë sekretet e tij, të mos flasë gjëra për të cilat kanë biseduar mes vete me derë të mbyllur, sidomos për gjëra intime bashkëshortore, nuk duhet të flasë lidhur me to, qoftë me nënën,

[41] Buhariu.

motrën apo me shoqen e afërt. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Kam drojë se mund të ketë ndonjë grua e cila u tregon të tjerëve për atë që ndodhë në vetmi mes saj dhe burrit të saj! Po ashtu kam drojë se mund të ketë ndonjë burrë i cili u tregon të tjerëve për atë që ndodhë në vetmi mes tij dhe gruas së tij!*"** Atëherë një grua u ngrit dhe tha: "*Pasha Allahun, ashtu veprojnë*!", I Dërguari tha: "***Mos e veproni këtë! A doni t'u tregoj se kujt i ngjan kjo? Kjo i ngjanë veprës së një shejtani i cili kryen kontaktin intim me shejtanen në rrugë, duke qenë se njerëzit i shikojnë!***"[42]

Po ashtu thotë: "***Njeriu me pozitën më të keqe tek Allahu në Ditën e Gjykimit, do të jetë ai i cili kryen kontaktin intim me gruan e tij e më pas e përhapë sekretin e saj.***"[43]

[42] Ebu Davudi, Ahmedi, Bejhekiu, saktëson shejh Albani.
[43] Ibën Ebi Shejbeh, saktëson shejh Albani.

## Të ruajë shtëpinë e tij

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që ta ruajë shtëpinë e tij, të mos lejojë të hyjë asnjë person që ai e urren. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

**"*Ato kanë detyrë ndaj jush që mos të fusin në shtëpi askënd të cilin ju e urreni.*"**[44]

Dhe thotë: **"*Ndër detyrat e grave tuaja ndaj jush është që mos të fusin në shtëpi e as të mos u japin leje të hyjnë atyre të cilët ju i urreni.*"**[45]

## Të ruajë pasurinë e tij

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që ajo ta ruajë pasurinë e tij, të mos shpenzojë pa lejen e tij. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem në lidhje me gruan më të mirë ka thënë:

---

[44] Muslimi.

[45] Tirmidhiu, Ibën Maxhe.

“***Ajo kujdeset ndaj tij dhe ndaj pasurisë së tij***”, dhe thotë: “***Asnjë gruaje nuk i lejohet të dhurojë gjë nga pasuria e bashkëshortit pa lejen e tij.***”[46]

Nëse ai e lejon atë, atëherë duhet të shpenzojë pa e tepruar, ndërsa që të dytë shpërblehen. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

“***Kur gruaja dhuron gjë nga ushqimi i shtëpisë së saj, pa e tepruar, do të ketë shpërblimin e dhurimit, e ndërsa bashkëshorti ka shpërblimin e fitimit***.”[47]

Ai thotë: “***Kur gruaja jep lëmoshë nga pasuria e bashkëshortit, ajo ka shpërblim e gjithashtu ai ka shpërblim të njejtë, asnjërit nuk i mangësohet gjë nga shpërblimi tjetrit***.”[48]

Dijetarët kanë thënë: “*Shpenzimi nga pasuria e bashkëshortit ka disa raste:*

---

46 Tajalisiu, Bejhekiu, Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibën Maxhe.
47 Buhariu dhe Muslimi.
48 Ahmedi, Nesaiu, Tirmidhiu.

*Rasti i parë: Kur bashkëshorti i jep leje të veçantë për ndonjë dhurim, në këtë rast që të dy kanë shpërblimin e plotë pa iu mangësuar asnjërit.*

*Rasti i dytë: Kur bashkëshorti i jep leje të përgjithshme që ajo të dhurojë nga pasuria e tij, në këtë rast ajo ka gjysmën e shpërblimit e ai gjysmën tjetër.*

*Rasti i tretë: Kur bashkëshorti nuk i jep leje të dhurojë, atëherë nëse ajo dhuron shpërblimi është për bashkëshortin, ndërsa ajo ka mëkat."*

## Të mos agjërojë vullnetarisht pa lejen e tij

Prej detyrave të gruas ndaj bashkëshortit është që mos të agjërojë vullnetarisht pa lejen e tij, kur ai është prezent në shtëpi, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

***"Nuk i lejohet gruas të agjërojë pa lejen e bashkëshortit, përderisa ai është prezent."***[49]

[49] Buhariu dhe Muslimi.

Gruaja e mirë dhe e bekuar, e cila i njeh detyrat ndaj bashkëshortit, është ajo që toleron ndaj bashkëshortit nëse ai lë mangët gjë, mbyll syrin ndaj gabimeve të tij, e respekton familjen e tij, pastron shtëpinë e tij, lanë rrobat e tij, gatuan ushqimin e tij, kur ai i afrohet edhe ajo i afrohet, kujdeset për të nuhaturit dhe dëgjimin e tij, në mënyrë që ai të mos nuhatë nga ajo përveç aromës së bukur as nuk dëgjon gjë përveç fjalës sëbukur, është e përpiktë në kohën e ushqimit të tij, heshtë në kohën e gjumit të tij, nëse e vëren se është i zemëruar nuk ia përsërit fjalët. Ajo praktikon fjalët e poetit të urtë:

*Bëhu tolerante me mua, përgjithmonë do të kesh*
*përkëdheljen time.*
*Mos fol gjatë vlimit tim kur unë zemërohem.*
*Mos më çokit siç çoket defin,*
*Sepse ti nuk  e di se çfarë ka brenda.*
*Mos i shto ankesat, e t'ia humbësh lezetin.*
*Ruaje zemrën time ngase zemrat rrotullohen.*
*Kam parë se dashuria është në zemër, por edhe lëndimi.*
*Kur ato bëhen bashkë, dashuria nuk rri por ikën.*

Këto janë udhëzimet e Islamit për gruan karshi bashkëshortit, karshi detyrave ndaj tij. Sikur t'u përmbaheshin gratë, shtëpitë do të jetonin në lumturi të plotë, por sot disa nuk i njohin këto detyra, prandaj janë shtuar ndarjet, rrahjet dhe grindjet. Sot dëgjojmë rreth një gruaje, e cila është shkujdesur ndaj butësisë së vet, e ka harruar sekretin e feminitetit të vet, ku si rrjedhojë është shndërruar në një tirane, është bërë e padrejtë, e cila e kontrollon dhe nënshtron bashkëshortin e dobët, ku nëse i dhuron gjë nga pasuria e saj ia përmend atë, e nëse i kërkon gjë atij të cilën nuk mund t'ia japë, ajo e turpëron duke tallur se është i varfër dhe i dobët. E fyen e i mrrolet kur ai hyn në shtëpi dhe ia shtynë qafën kur ai del. Bashkëshorti i saj nuk ia mbushë syrin, nuk ia kënaqë shpirtin. Ajo shfaqet në çdo derë, zgjatë kokën në çdo dritare, zbulon fytyrën para burrave të huaj. Kur i flet bashkëshortit i thotë: "Burri i filanes ia ka realizuar këtë, burri i filanes ka bërë këtë për filanen. Kisha qenë pa nafakë, më kanë kërkuar njerëzit më të fisnikë, por kjo paska qenë nafaka ime!" Kur mbetet në shtëpi me bashkëshortin, e

sheh veten sikur të ishte e burgosur, e braktisë parfumin dhe zbukurimin, kur ai e shikon i vije neveri, sepse ajo qëndron me flokë të shprishura e rroba të përlyera. Kur është në shtëpi ndotet dhe mbushet me erë qepe, ndërsa kur del nga shtëpia parfumohet e zbukurohet. Kjo është gruaja e mjerë, e cila të mirat e saj i ka bërë për njerëzit, kurse të këqijat për bashkëshortin. Kur shkon te shoqet bëhet e hareshme dhe fjalë ëmbël, nuk mërzitet nga ndeja dhe muhabeti, ndërsa kur kthehet në shtëpi bëhet si luan, kur flet nxjerrë zjarr, nëse vepron diçka vepron turpësi, e në këtë grua nuk ka gjë të mirë për bashkëshortin. Vërtetë kjo është grua e mjerë! Si mund ta kërkojë lumturinë kur ka kundërshtuar fenë e saj, ka hidhëruar Zotin e saj, e ka bërë të mjeruar burrin e saj?! Ajo duhet të korrigjojë veten sepse jeta ka përfundim!

# Detyrat ndaj bashkëshortes

Bashkëshorti është drejtuesi i anijes, mbikëqyrësi i shtëpisë, prandaj sikurse që ka detyra ndaj tij, edhe ai ka detyra ndaj të tjerëve. Bashkëshorti musliman i afrohet Allahut duke kryer detyrat ndaj bashkëshortes. Ai i kryen detyrat ndaj saj sepse është përkujdesësi i saj. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

***“Çdo njëri nga ju është përkujdesës dhe përgjegjës për kopenë vet, pushtetari është përkujdesës dhe përgjegjës për popullin e vet, burri është përkujdesës dhe përgjegjës për shtëpinë e vet.”***[50]

Burri i mirë e di se i është lënë nën përkujdesje gruaja e tij dhe ai është përgjegjës për të, andaj bën përpjekje që të jetë i sinqertë dhe që t'i kryejë detyrat ndaj saj. Ai e di se kjo është devotshmëri ndaj Allahut, i Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

“***Frikësojuni Allahut në lidhje me gratë!***”[51]

Burri i mirë i kryen detyrat ndaj bashkëshortes, sepse e di se kjo është porosi e të Dërguarit, andaj ka drojën se mos po e humbet porosinë e të dashurit, të dërguarit dhe prijësit të tij, i cili ka thënë:

**“*U porosis të silleni mirë me gratë!*”**[52]

---

[50] Buhariu dhe Muslimi.

[51] Muslimi.

Burri i mirë dhe i bekuar i kryen detyrat ndaj gruas sepse e di se ajo është nën përgjegjësinë e tij. Kush ia la nën përgjegjësi atë? Allahu, Zoti i qiejve dhe tokës. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

**"*Ju i keni marrë ato me besën e Allahut.*"**[53]

Bashkëshorti i bekuar musliman nuk i kryen detyrat ndaj bashkëshortes si kompensim ndaj të mirave të saj, por i kryen si detyrë ndaj saj, sepse ai është përgjegjës për të para Allahut. Për këtë, ne burrat duhet t'i mësojmë detyrat ndaj grave tona, t'ua mësojmë bijve tanë, në mënyrë që të kryejmë përgjegjësinë tonë.

## Të shpenzojë për gruan e tij

Prej detyrave të bashkëshortit ndaj bashkëshortes është që të shpenzojë për të sipas zakonit, ta ushqejë kur ushqehet vetë, t'i blejë veshje kur blenë për vete. Prej burrit kërkohet të shpenzojë për bashkëshorten sipas zakonit, pa e tepruar dhe

---

[52] Buhariu dhe Muslimi.

[53] Muslimi, Ebu Davudi.

pa qenë koprrac, pa shtuar përtej mundësive dhe përtej zakonit, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Keni për detyrë t'i furnizoni me ushqim dhe veshmbathje sipas zakonit***."[54]

## Të jetë bamirës ndaj saj

Prej detyrave të bashkëshortit ndaj bashkëshortes është që të jetë bamirës ndaj saj, sipas zakonit, nëse kjo nuk bie në kundërshtim me sheriatin e Zotit të të gjitha krijesave. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Detyrë e juaj është që të jeni bamirës ndaj tyre***."[55]

## Të mos e godas

Prej detyrave ndaj bashkëshortes është që mos ta godasë, sepse nuk është lejuar të goditet gruaja,

54 Muslimi.

55 Tirmidhiu, Nesaiu.

përveç në rast të mosbindjes dhe sjelljes së saj të keqe, kjo lejohet si edukim për të, pasi të jetë këshilluar me fjalë pa i bërë dobi, pasi të jetë braktisur në shtrat pa i bërë dobi, atëherë i takon bashkëshortit që ta rrahë, por e rrahë si edukues e jo si ndëshkues. Absolutisht nuk i lejohet ta godas në fytyrë, sepse është padrejtësi rrahja e gruas në raste të palejuara dhe në mënyrë të palejuar. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

**"*Ai që godet dikë me një kamxhik padrejtësisht, do të goditet në të njëjtën mënyrë në Ditën e Gjykimit*!"**[56]

Po ashtu thotë:

**"*Të mos e godas në fytyrë!*"**[57]

Allahu thotë:

**"Sa u përket grave që ju i druheni mosbindjes dhe sjelljes së keqe nga ana e tyre,**

---

[56] Buhariu në Edebuk Mufred, saktëson shejh Albani.
[57] Ahmedi, Ebu Davudi, Ibën Maxhe, Ibën Hibbani, Hakimi, saktëson shejh Albani.

**këshillojini, (e, nëse kjo s'bën dobi) mos i pranoni në shtrat dhe (në fund) i rrihni ato (lehtas). Por, nëse ato ju binden, atëherë mos i ndëshkoni më, sepse Allahu, me të vërtetë, është i Lartësuar dhe i Madhërishëm."** En Nisa, 34.

Lidhur me këtë ajet, komentuesit e Kurani thonë: *"Nëse gruaja i bindet bashkëshortit, atëherë nuk e ka të lejuar që ta godasë, as ta bojkotojë në shtrat. Ndërsa, Fjala e Allahut në këtë ajet: "***Allahu, me të vërtetë, është i Lartësuar dhe i Madhërishmi***" është kërcënim për bashkëshortët të cilët dhunojnë gratë, sepse i Lartësuari dhe i Madhërishmi është mbrojtës i tyre, ndëshkon ata që u bëjnë padrejtësi grave."*

O bashkëshort, nëse mendon se je i fuqishëm, nëse mendon se mund ta rrahësh bashkëshorten, nëse do që ta rrahësh pa ndonjë arsye, pa leje nga Allahu, atëherë kujto se mbrojtës i saj është Ai që ka aftësi mbi çdo gjë, mbrojtës i saj është i Lartësuari i Madhërishmi, andaj ruaju, se e hidhëron Zotin tënd! I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

***"Ato kanë detyrë ndaj jush që mos ta fusin në shtëpi atë që ju e urreni, e nëse e veprojnë këtë atëherë rrihni pa i lënduar",*** e në një hadith tjetër thotë: "***Mos i rrihni robëreshat e Allahut!***" Ky është parim sheriatik: "***Mos i rrihni robëreshat e Allahut!***"

Ndërsa, Umeri radijAllahu anhu erdhi tek i Dërguari salAllahu alejhi ue selem dhe i tha: *"O i Dërguar i Allahut, gratë janë bërë të padëgjueshme ndaj burrave!"* Atëherë i Dërguari salAllahu alejhi ue selem i tha: **"*Lejohet që t'i rrihni!*"**[58] Pra, lejoi rrahjen e tyre, pse? Sepse kur i Dërguari ndaloi rrahjen e grave, atëherë burrat ndaluan nga kjo në mënyrë absolute, e si rrjedhojë disa gra u bënë të padëgjueshme ndaj burrave të tyre, prandaj i Dërguari lejoi që t'i rrahin. Shumë gra shkuan te gratë e të Dërguarit, duke u ankuar ndaj bashkëshortëve, ndërsa i Dërguari salAllahu alejhi ue selem tha:

---

[58] Ebu Davudi, Nesaiu, Ibën Maxhe, Taberani, Ibën Hibbani, Hakimi, saktëson shejh Albani.

***"Shumë gra erdhën te gratë e mia duke u ankuar ndaj bashkëshortëve! Vërtetë ata nuk janë ndër më të zgjedhurit në mesin tuaj, ata nuk janë ndër më të zgjedhurit në mesi tuaj."***[59]

O bashkëshort, nuk i përket të mirës që ta godasësh bashkëshorten për gjëra që nuk të ka lejuar Allahu!

## Ta përkëdhelë me fjalë dhe veprime

Prej detyrave të bashkëshortit ndaj bashkëshortes është që ta ledhatojë me fjalë, edhe nëse ekzagjeron, edhe nëse e lavdëron tepër, edhe nëse i shfaqë dashuri më shumë sesa dashuria reale që ka ndaj saj, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka toleruar gënjeshtrën në mes bashkëshortëve, në atë masë sa realizon lumturi në shtëpinë e tyre. Ai ia përmend edhe atë bukuri që nuk e ka, ia përmend edhe dashurinë ndaj saj të cilën nuk e ka në atë masë. Nëse ajo kërkon t'ia

[59] Buhariu.

sjellë një gjë që ai nuk mund ta bëjë, ndërsa ka drojë të trazohet gruaja dhe jeta t'i bëhet ferr, atëherë në këtë situatë i lejohet t'i thotë: "Do të ta sjell insha Allah", e nëse ajo prapë këmbëngulë në kërkesë, i thotë: "Nuk e kam gjetur", apo thotë: "E kam gjetur me një çmim të lartë, që tani nuk mund ta paguaj". Kjo është gënjeshtër e mirë, nëse realizon lumturinë mes bashkëshortëve.

Bashkëshorti i mirë zbukurohet për gruan e tij, me zbukurimet që u takojnë burrave, me parfumosje dhe rregullim të dukjes, sepse Allahu ka thënë:

"**Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra, sipas arsyes së shëndoshë".** El Bekareh, 228.

Ibnu Abbasi, shpjeguesi i Kuranit, ka thënë dmth: "*I zbukurohem gruas siç kam dëshirë që edhe ajo të zbukurohet për mua.*"

Pjesë e ledhatimeve të tij ndaj bashkëshortes është që të marrë pjesë së bashku me të në shërbimet e shtëpisë. I Dërguari i Allahut, të cilit i ka zbritur shpallja, "*bënte punët e shtëpisë, ndërsa kur*

*vinte koha e namazit shkonte të falej*".[60] I Dërguari salAllahu alejhi ue selem kishte sjellje të bukur me familjen, ishte gjithmonë i hareshëm, dëfrehej me bashkëshortet, sillej me ëmbëlsi me to. Ai garoi në vrapim me Aishen (radijAllahu anha), kur mosha e tij kishte arritur pesëdhjetë e tre vjeç, siç është përcjellë nga Aishja, ndërsa ajo ishte vajzë e re. Kur  në një udhëtim me të Dërguarin, ai u tha shokëve të ecnin më përpara, e më pas i tha asaj: "***Eja të garoj me ty***!", garuan dhe Aishja doli e para. Shikoni mirësjelljen e të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem me familjen e tij! Më pas thotë Aishja: "*I Dërguari salAllahu alejhi ue selem heshti dhe priti derisa shtova në peshë, ndërsa kisha harruar këtë ngjarje. Kur dolëm në një udhëtim tjetër, u tha shokëve:* "***Ecni përpara***", kur ata shkuan më tha: "***Eja të garoj me ty***!", i thashë: "*Si mund të garoj? dmth kur jam në këtë peshë*?!", më tha: "***Do ta bësh gjithsesi***!" Garuam dhe ai doli i pari, ndërsa filloi të qeshte e tha: "***Kjo fitore është për atë fitoren***

[60] Ibën Ebi Shejbeh, Ibën Ebi Hatim, Taberij, Bejhakij.

***e parë***!"[61] Aishja e kishte harruar këtë ngjarje, por i Dërguari nuk e kishte harruar. Kështu, u argëtua gruan e tij, i shfaqi dashuri dhe garoi me të. Me gjasë kjo ka ndodhur diku nga fundi i jetës së të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem.

Ndër sjelljet bashkëshortore të të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem, është rasti kur një ditë Aishja rënkon nga dhembja e kokës e thotë: "*Oh, koka*!", ndërsa ai ia kthen: ***"Oh, koka ime se!"***[62] Po ashtu Aishja thotë: "*Kafshoja mishin dhe e ndaja nga eshtrat, ndërsa isha në kohën e të përmuajshmëve, më pas ia jepja të Dërguarit salAllahu alejhi ue selem. Ai e kafshonte në atë vend ku e kafshoja unë. Kur pija ujë, e më pas ia jepja enën atij, ai i vente buzët në pjesën ku i veja unë.*[63]" Ajo thotë: "*I dërguari e vente kokën në prehrin tim dhe lexonte Kuran, ndërsa isha në periudhën e të përmuajshmëve."* I Dërguari flinte në një shtrat me gruan e tij, edhe nëse ajo ishte në kohën e të përmuajshmëve. E nëse prekej rroba e tij me

---

[61] Ibnu Hibbani, Nesaiu, Ahmedi, Humejdi, Tahaviu, saktëson shejh Albani.

[6262] Transmeton Buhariu (5666).

[63] Muslimi (300) dhe Ebu Davudi.

gjakun e të përmuajshmëve, e lante atë pjesë.[64] I Dërguari lahej bashkë me gruan e tij me një enë.[65] Këto ishin sjelljet bashkëshortore të të Dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem, i cili ishte i dërguar nga Allahu, tek ai kemi shembullin më të mirë.

Sikur disa bashkëshortë thonë: "Nuk kemi kohë, jemi plakur, na ka kaluar koha! Nuk kemi nevojë për këto gjëra." Ndërsa i Dërguari kishte barrë të rëndë, të cilën nuk mund ta bartin miliona burra, ai kishte barrën e umetit, e bartte shpalljen e Allahut. Edhe pse kishte arritur bukur në moshë ai garonte në vrapim me gruan e tij, e kërkonte rastin për ta bërë këtë. Sa gjë e bukur është, o vëllezër, që njeriu të dalë me gruan e tij në një vend e të luaj me të, të garojë me të dhe t'i hyjë në hatër!

---

[64] Ebu Davudi (269), Nesaiu (284), Ahmedi (6/45), nga Aishja e cila ka thënë: "*Flinim me të Dërguarin në një shtrat, ndërsa isha në kohën e të përmuajshmëve. Nëse rroba e tij prekej nga gjaku i të përmuajshmëve, ai e lante atë pjesë dhe falej me të.*" Saktëson Albani në "Sahihu Ebi Davud" (2669).

[65] Buhariu (273), Muslimi (321), nga Aishja e cila ka thënë: "*Laheshim me të Dërguarin me një enë, të dytë i mbushnim grushtat në të.*"

## Mos ta fyejë

Prej detyrave të bashkëshortit ndaj gruas është që të mos e shajë, të mos e fyej, të mos i thotë se pamja dhe veprimet e saj janë të shëmtuara, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Prej detyrave të bashkëshortit ndaj gruas është që të mos i thotë: "E shëmtuar!*"**[66]

## Mos ta bojkotojë

Prej detyrave të tij ndaj bashkëshortes është të mos e bojkotojë, përveç për arsye të edukimit. Në rast se i lejohet ta bojkotojë, ai nuk duhet ta bojkotojë shtëpinë e saj, por e bojkoton brenda shtëpisë, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Prej detyrave të bashkëshortit ndaj gruas së tij është që të mos e bojkotoj përveçse brenda shtëpisë."***

---

[66] Ebu Davudi (2134), Ibnu Maxheh (1850), Ibnu Hibban (2764/9), Hakimi (2764/2), Ahmedi (447, 446/4), shejh Albani në Irva (2033).

## Mos të përhapë sekretet e saj

Të mos e përhapë sekretin e saj, të mos flas për gjërat që ndodhin brenda dyerve të saj, sidomos për gjërat intime, për të cilat i kemi përmendur hadithet kur folëm për të detyrat e gruas ndaj burrit.

## Mos ta urrejë

Të mos e urrejë, të mos i shikojë të këqijat e saj, por duhet të shikoj në të mirat e saj. T'i zmadhojë të mirat e saj e t'i zvogëlojë të këqijat, të përpiqet që brenda mundësive t'i shohë vetëm të mirat, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Besimtari nuk duhet ta urrejë besimtaren. Nëse urren një sjellje të saj, do të jetë i kënaqur me shumë sjellje tjera të saj.*"**

Bashkëshorti duhet të kërkojë nga gruaja e tij atë që është më e lehta, të jetë i kënaqur me gjëra të lehta, duke pasur parasysh natyrën e saj. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Silluni mirë me gratë, sepse gruaja është krijuar nga brinja e lakuar e njeriut, ndërsa pjesa më e lakuar e brinjës është pjesa e sipërme. Nëse përpiqesh ta drejtosh, do ta thyesh e nëse e lë ashtu siç është, mbetet e lakuar. Prandaj silluni mirë me gratë***!”[67]

Po ashtu ka thënë:

“***Gruaja është krijuar nga brinja e lakuar. Ajo nuk do të të drejtohet në asnjë rrugë. Nëse je i kënaqur me të, do jesh i kënaqur edhe nëse është e lakuar. Nëse përpiqesh ta drejtosh, do ta thyesh, e thyerja e saj është shkurorëzimi*.**”[68]

Qëllimi me këtë hadith është që: njeriu duhet ta dijë natyrën e gruas e të jetë i kënaqur ndaj saj aq sa mundet, duke pasur parasysh natyrën e saj, të mos e ngarkojë më tepër sesa që ajo mundet, t’ia falë lëshimet, sepse ajo është krijuar nga brinja e lakuar.

[67] Buhariu (3331), Muslimi (1468).
[68] Buhariu (3331), Muslimi (1468).

## Të sillet mirë me të

Ndër obligimet e bashkëshortit ndaj gruas është që burri duhet të sillet me të me sjelljet më të mira, dhe që të mirat e tij të jenë të dukshme. Kjo sepse disa njerëz kanë sjelljet më të mira në treg, me miq a me të gjithë njerëzit, të mirat e tyre ndaj të tjerëve janë të dukshme, mirëpo kur hyn në shtëpi shfaqet si një luan kur vërsulet, nuk i shihet ndonjë e mirë, por duket i zemëruar duke sharë, nuk i dëgjohet zë i mirë, as fjalë e bukur. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Besimtarët me besimin më të plotë janë ata të cilët kanë sjelljet më të mira. Më i miri ndër ju është ai i cili është më i miri me familjen e tij***!"[69]

O rob i Allahut, nuk ka të mira në ty nëse ti mendon se u dihmon shokëve, ndërsa nuk je i mirë me familjen tënde. Nëse ke të mira ndaj familjes, e këtë e bashkon edhe me të mirat ndaj të

---

[69] Tirmidhiu (1162), Ahmedi (250/2), saktëson shejh Albani në librin "Sahihah" (284).

tjerëve, atëherë përgëzohu, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Më i miri ndër ju është ai i cili është më i miri me familjen e tij, e ndërsa unë jam më i miri ndër ju me familjen time***.”[70]

## Ta ruajë nga dënimi i Allahut

Prej detyrave të bashkëshortit ndaj gruas është që, ai duhet të jetë shkak i mbrojtjes së saj nga zjarri, duke e mësuar, duke e urdhëruar për të mirë, duke e ndaluar nga e keqja, duke treguar durim në tërë këtë, si dhe duke e ndaluar nga gjërat të cilat janë shkak i hyrjes në zjarr. Allahu thotë:

**“Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët**”. Sureja Tahrim, 6.

[70] Darimiu (2260/2), Tirmidhiu (3895), Ibnu Hibban (4177/9), saktëson shejh Albani në librin “Sahiha”, (285), dhe (1174).

Dhe thotë:

**“Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë!”** Sureja Ta ha, 132.

## Të jetë xheloz për të

Ndër detyrat e bashkëshortit ndaj gruas është se duhet të jetë xheloz për të. Ajo duhet të shohë xhelozinë e tij. Porse, duhet të jetë një xhelozi e logjikshme, e cila sjell të mira dhe largon të këqijat. Ai duhet të ketë xhelozi për gruan e tij që të mos zbulojë ndonjë pjesë të trupit, që mos ta zgjasë shikimin kah burrat e huaj, apo të përzihet me ta, apo të flasë me ta pa ndonjë nevojë. Ndërsa, sa i përket xhelozisë në kuptimin e dyshimeve, hulumtimeve pa nevojë, kjo është xhelozi e ndaluar. Disa njerëz mendojnë se janë xhelozë, ku të tillin e sheh se përcjellë gruan pa ndonjë arsye, dyshon në të pa ndonjë arsye, saqë kur hyn në shtëpi nxiton për tek telefoni i saj, shikon numrat e kontaktuar, nëse cingëron telefoni vjen përskaj saj dëgjon se me kë po bisedon, i përcjell gjërat, kontrollon; dyshon aq shumë në të saqë, nëse ia

dëgjon një fjalë i thotë: “Çfarë ke për qëllim?”, e nëse dëgjon ndonjë provokim nga jashtë mendon se e kanë për qëllim gruan e tij. Kështu sjell dyshime për gruan e tij, e pastaj thotë se është xheloz. Por, kjo është xhelozi e ndaluar, sepse i Dërguari salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Një pjesë të xhelozisë e do Allahu e një pjesë të saj e urren. Atë që e do Allahu është xhelozia e arsyeshme, ndërsa atë që e urren është xhelozia pa* arsye.”**[71]

Këto, o vëllezër, janë këshilla fetare për ndërtimin e familjes, për kryerjen e detyrave bashkëshortore, që nëse do t’i praktikonin bashkëshortët, të gjithë do të gëzonin lumturi të madhe![72]

---

[71] Ebu Davudi, (2659), Nesaiu (2558), Ibnu Hibbani (11/4762), Ahmedi (445/5), saktëson shejh Albani në “Sahihu Ebi Davud” 156/19).

[72] Thotë shejhu: Rreth detyrave bashkëshortore që përmenda, nuk kam përmendur asnjë hadith në lidhje me to pa shikuar saktësinë e tij, si dhe komentet e dijetarëve lidhur me të, duke arritur në përfundim se hadithi është i vlefshëm për argumentim. Çdo hadith që kam përmendur, më e pakta

Kështu është çështja e bashkëshortit të mirë, ndërsa sa i përket bashkëshortit jo të mirë, ai i kërkon të drejtat e tij, e ndërsa bashkëshortes nuk ia njeh asnjë të drejtë. Ai ka sjellje të keqe bashkëshortore, irritohet shpejt, saqë nëse gruaja i kërkon diçka, ai gjëmon, nëse ajo ia përsëritë kërkesën ai mërrolet, nëse ajo këmbëngulë në kërkesë, ai godet gjëra e thyen. Në shtëpi nuk qëndron me rroba të bukura, ndërsa kur del prej shtëpisë zbukurohet, parfumohet e krihet, e kur kthehet në shtëpi qëndron si në vendin e punës. S'ka dyshim, o vëllezër, se këto janë ndër shkaqet e konflikteve dhe ndarjeve.

I përfundoj këto fjalë me një parim të përgjithshëm nga të drejtat bashkëshortore: *mirësjellja bashkëshortore ndërmjet tyre të jetë sipas traditës së njerëzve*, gjë për të cilën Allahu thotë:

---

është se ai është në gradën e hadithit hasen (i mirë) e më lart. Elhamdulilah, janë hadithe të sakta, të vlefshme për argumentim, me anë të cilëve marrim dritë, sepse ato janë fjalë të të Dërguarit tonë salAllahu alejhi ue selem.

“**Jetoni e silluni mirë me to, siç është e njohur**!” En Nisa, 19.

Dijetarët kanë thënë se fjala “**siç është e njohur**”, ka për qëllim adetin, pra siç është adet mirësjellja bashkëshortore ashtu dhe duhet të jenë bashkëshortët. Pjesë e kësaj mirësjelljeje janë dhe konsulta mes bashkëshortëve, respektimi i mendimit dhe bashkëpunimi në gjërat që sjellin lumturi. Gruaja të sillet mirë me bashkëshortin duke u konsultuar me të rreth çështjeve të saj, ta marrë mendimin e tij, ta respektojë atë, t’ia respektojë familjen, ta mirëmbajë shtëpinë, të bashkëpunojë me të në çështjet që sjellin lumturi; edhe burri të sillet mirë me gruan e tij, të konsultohet me të, t’ia marrë mendimin nëse është i saktë, të jetë bëmirës ndaj familjes së saj që ajo të shohë të mirat e tij sipas asaj që është adet.

# Përfundim

Në fund, dua t'ua jap një këshillë, e cila është gjëja më madhështore: *bashkëpunimi në ndërtimin e shtëpisë në baza fetare*, kështu çdonjëri nga bashkëshortët t'i kushtojnë rëndësi fesë, ta ndihmojë njëri-tjetrin në fe. Në këtë ka rehati të mendjes, qetësim të zemrës, qetësi në shtëpi- e nuk ka qetësi më të madhe sesa kjo. Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, nuk ka mbretëruar qetësi me e madhe në shtëpinë e bashkëshortëve,

sesa ajo qetësi e cila vjen si shkak i bashkëpunimit mes bashkëshortëve në bindjen ndaj Zotit të krijesave. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Allahu e mëshiroftë një njeri i cili zgjohet natën e falë namaz dhe e zgjon bashkëshorten e falet edhe ajo, nëse ajo refuzon të zgjohet, e spërkat në fytyrë me ujë! Allahu e mëshiroftë një grua që zgjohet natën e falet dhe e zgjon bashkëshortin e falet dhe ai, e nëse ai refuzon, e spërkat në fytyrë me ujë***!"[73]

Nëse bashkëshortët bashkëpunojnë mes veti rreth praktikimit të fesë, e bëjnë dhikrin e Allahut mes veti, atëherë shtëpia e tyre do të ketë jetë të bukur e të qëndrueshme. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Krahasimi mes një shtëpie, në të cilën përmendet Allahu dhe një shtëpie në të cilën***

---

[73] Ebu Davudi (1308), Nesaiu (1610), Ibnu Maxhe (1336), Ibnu Huzejme (1148/2), Ibnu Hibban (2567/6), Hakimi (1164/1), Ahmedi (250/2), saktëson shejh Albani në librin "Sahihu Ebi Davud" (1181/5).

***nuk përmendet Allahu, është sikurse krahasimi mes të gjallit dhe të vdekurit.***[74]"

Nëse praktikimi i fesë gjendet në një shtëpi, atëherë pa tjetër se do të gjendet edhe lumturia aty. I Dërguari salAllahu alejhi ue selem thotë:

"***Lumturi e njeriut janë tri gjëra, kurse mjerim i njeriut janë tri të tjera. Lumturi e njeriut është bashkëshortja e mirë (fetare), mjeti i mirë i udhëtimit dhe shtëpia e gjerë. Ndërsa, mjerim i njeriut është shtëpia e keqe (e ngushtë), gruaja e keqe dhe mjeti i keq i udhëtimit!***[75]"

Lumturi e njeriut është që të ketë shtëpi të ndërtuar mbi fe. Të keni frikë Allahun! Të keni frikë Allahun, bashkëshortë! Bashkëpunoni me gratë tuaja në praktikimin e fesë, ndërtoni shtëpitë tuaja mbi fenë, sepse – pasha Zotin e Qabesë – keni për të jetuar jetë të bukur, "**Cilindo**

---

[74] Buhariu (6408).

[75] Ibnu Hibbani (6407), Hakimi (2640/2), Ahmedi (168/1), Tajalisi (207/1), saktëson Hakimi, Dhehebiu dhe shejh Albani në "Sahiha" (282).

**mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur**". (En Nahl, 97).

Allahu ka garantuar jetë të bukur për mashkullin dhe femrën, nëse ata bëjnë punë të mira duke qenë besimtarë. Robër të Allahut, kini frikë Allahun, kini rikë Allahun! Bashkëpunoni në punë të mira dhe devotshmëri, e jo në mëkate e padrejtësi!

Lus Allahun e madhërishëm me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të Larta, që t'i udhëzojë zemrat tona në bindjen ndaj Tij dhe të na udhëzojë në pasimin e Muhammedit (salallahu alejhi ve selem)! O Allah, o Zoti ynë, o i Përjetshmi, O Mbajtës i jetës së krijesave, o Bujar, të lutemi t'i udhëzosh bashkëshortët në çdo të mirë! O Allah, zbrite lumturinë në shtëpitë, zbrite lumturinë në shtëpitë, zbrite lumturinë në shtëpitë! O Allah, bëri të martuarit të jenë të mirë mes veti! O Allah, o Zoti ynë, o i Përjetshmi, o Mbajtës i jetës së krijesave, të lutemi që të na udhëzosh në dashurinë ndaj sunetit të Muhamedit (salAllahu

alejhi ue selem) të na mësosh atë, të na forcosh në të derisa të takojmë Ty, o Zot i krijesave! Allahu e di më së miri, salavatet dhe selamet qofshin mbi Muhamedin dhe familjen e tij!

# PËRMBAJTJE: